# Dy fjalë për lexuesin

Absurdi nuk është diçka e pakuptimtë. Përkundrazi, absurdi është gjithçka tjetër. Në pafuqi të shpjegojë thelbin e ekzistencës së vet, njeriu synon të qëndrojë larg nga gjithçka që nuk arrin ta zbërthejë. Por, padituria jonë, paaftësia jonë për t'u ballafaquar me universin, nuk nënkupton se diçka do të pushojë së ekzistuari vetëm pse ne vendosim ta injorojmë atë. Dhe në këtë kufi të brishtë, lind dhe shtrihet absurdi.

Janë tre lloje të diturisë. Ajo që njeriu mund ta imagjinojë (filozofia), ajo që njeriu mund ta dëshmojë me fakte konkrete (shkenca) dhe ajo që nuk mund as të imagjinohet dhe as të dëshmohet (absurdi). Kjo do të thotë se absurdi është një kategori misterioze. Dhe, diku në këtë mister të absurdit, fshihet edhe vet sekreti i ekzistencës njerëzore.

Renato e ka një thjeshtësi në të shprehur, që në vete e fshehë një thellësi të mendimit që e sfidon lexuesin. Dhe duke e bërë këtë, Renato na fton ta hulumtojmë absurdin.

Dymbëdhjetë tregimet e Renato Kalemit, të marra nga përmbledhja e tij "Tregime nga Teatri i Absurdit", e paraqesin një rrugëtim të brendshëm të njeriut drejt qendrës së absurdit. Gjithnjë në kërkim të thelbit të ekzistencës së vet.

Rrugëtim të këndshëm.

Më falni, desha të them, lexim të këndshëm.

Albatros Rexhaj

21 Janar 2013, Prishtinë

# Pas mesnatës

Ca rënkime të pashpjegueshme përcjellin një "oh" të përdredhur andej murit. Një e lehur qeni humb tutje në shurdhërinë e errësirës, pastaj për një copë herë, ca fjalë të mbytura pasojnë ritmikisht lëvizjet e krevatit. Mbaj vesh: rënkimet vijnë nga poshtë... Është vonë, zhurma e qepenave të fundit që mbyllen më shpërqendron disi zukatjen e dashnorëve komshinj. Ja ku i dëgjoj sërish, jashtë bën ftohtë; ata ngrohen me frymën e çdo përçartje që çlirojnë pa vetëdije, si në jerm. Të lehura të tjera qensh, më me egërsi kësaj here, ndoshta pse bushtra e përnatshme ka hyrë mes tyre për t'iu trazuar dëshirat. Grinden, përleshen, kafshohen fort e ndiqen këmba këmbës nëpër lagje. Duket iu kanë shpëtuar çiftes së bashkisë në aksionin e mbrëmshëm, e tani i gëzohen instiktivisht një dite më tepër jetë. E pse jo, ta festojnë me bushtrën e tyre. Të nesërmes nuk i dihet!

Tingulli shurdhues i një pike uji që godet me forcë lavamanin më bën të ngrihem. E shtrëngoj aq fort rubinetin sa më dhembin duart. Qetësi! Dashnorët po çlodhen: njerëzit dhe qentë. Në çast, kazanë plehrash që ulen dhe ngrihen, përplasen në tokë, të qeshura e lopata që kruajnë asfaltin. Dikush del në dritare e u këput një goxha të sharë. Përsëri të qeshura. Një vesë shiu zë e bie paqësisht. Tani ngrohem nën batanije, kur sa hap e mbyll sytë jam duke vrapuar e prapë këmbët s'shkulen vendit. Një lukuni qensh me bushtrën në krye të tufës, lëngëzojnë para meje.

Nis e gulçoj, sikur të jem mbërthyer nga një ganxhë hekuri e mbirë nga dheu. Ca rënkime në sfond, teksa më bëhet se dëgjoj kërcitjen e vrullshme të levës që shqyen një derë, gërvishtjen e gomave të makinës, mishmash kazanësh e lopatash që gërryejnë asfalt... Dikush troket: Me sytë e zgurdulluar nga nata e rëndë shquaj uniformën e policit, por jo fytyrën e tij. "Më falni zotëri, dyshojmë se ju kanë vjedhur makinën. Mund të visheni?".

# Rrëfimet e vampirit

Dua t'ju them një sekret: Unë jam vampir! Por, jo nga ata që keni njohur nëpër libra ose filma horror, jam disi ndryshe nga të tjerët, ose si të them, i veçantë. Jo për nga pamja, sepse i ngjasoj shumë Kontit Drakula të Bram Stokerit apo Kontit Orlok të F.W. Murnaut, me po ato tipare të shëmtuara të tmerrshme, me po të njëjtën etje, me veshët majuc dhe dy dhëmbët e mprehtë, duart e holla e gishtërinj me thonj të gjatë. Veçantia ime qëndron tek "produkti" me të cilin shuaj etjen e pashueshme. Shumica e vampirëve, të lashtë ose modernë, ushqehen me gjak të cilin e thithin nga qafa e viktimës së tyre. Kam dëgjuar se preferojnë gjakun e virgjëreshave, si më cilësori nga të gjithë. Por, unë s'kam nga ta di, sepse siç ju thashë më lart, ushqehem me një tjetër "produkt". Ende nuk e kam zbuluar përse ka ndodhur ky çrregullim gjenetik në ADN-në time, përderisa "bërësi" im ushqehej me gjak, çka rrjedhimisht edhe unë duhet ta shuaja etjen me lëngun e jetës. Që në fillim mua m'u ndez dëshira të ushqehesha me kohën e të tjerëve. Pra, në vend të gjakut, unë u thith të tjerëve kohën e tyre, sekondat, minutat, orët, ditët dhe javët, muajt, pastaj vitet, deri në pikën e fundit. E bukura e kësaj është se askush nuk më ka pikasur. Kushërinjtë e mi, sot të gjithë të vdekur, ose u vranë në përpjekje për të thithur gjak, ose vdiqën nga uria. Ky është sekreti pse unë sot jam i vetmi i llojit tim dhe vampiri i fundit në tokë. Askush nuk do t'ia dijë për kohën, e aq më pak

për kohën e humbur, me të cilën unë kam mësuar zgjuarsisht të ushqehem. U ngjitem atyre që nuk e çmojnë, që e kanë të tepërt, që s'dinë ç'të bëjnë me kohën e tyre, dhe ua thith të tërën. Ata nuk kuptojnë kurrë asgjë. Për ta jam si një virus, një parazit. Por, unë dua veç të mbijetoj. Që kur kam shtegtuar në këtë vend, e ndjej se kam gjetur parajsën. Këtu gjithkush ta fal kohën e vet. Ta japin me dëshirë, e unë veç thith, i pangopur, saqë kam nisur të shqetësohem për peshën time trupore. Nuk dua të iki kurrë që këtej. Është kaq bukur!

# Koleksionuesi i maskave

Në mëngjes ngrihem gjithmonë herët. Pasi bëj nevojat e përditshme, pamjes në pasqyrë i kushtoj ca minuta më shumë. Është një lloj meditimi që kam nisur ta praktikoj prej aq kohe sa tani nuk e di më as arsyen. Qelizat e vagullta të trurit tim nuk janë fort besnike, le të themi. Më tradhtojnë shpesh sidomos në marrëdhënien time të shpenguar me kujtesën. Qëndrimi para pasqyrës më lejon të kuptoj se cilën maskë duhet të vendos gjatë ditës në fytyrën time. Ndonjëherë, ky proces është kaq i thjeshtë saqë mbaron në tre sekonda. Por, ka raste kur kërkon mbi pesëmbëdhjetë minuta, e ndoshta njëzetë. Madje, njëherë desh dola pa maskë nga shtëpia. Ishte një rreng që më punuan qelizat e trurit për të cilat ju fola pak më parë. Fatmirësisht u kujtova ende pa kaluar pragun e derës dhe menjëherë rrëmbeva maskën e emergjencës. E lë gjithmonë sipër frigoriferit, pranë derës, për çdo urgjencë. Është një maskë e thjeshtë, sipër saj ravijëzohet një buzëqeshje e lehtë, e bardhë, pak a shumë e ngjashme me atë kur edhe ti që po lexon, vendos sapo takon dikë të padëshirueshëm në rrugë. Kjo është maska ime e shpëtimit. Në dhomën e gjumit kam me dhjetëra të tilla. I mbaj të kyçura me çelës në sirtarin tek koka e krevatit, por kam vënë re se janë shtuar dita-ditës. Në fillim kam pasur vetëm dy: atë të buzëqeshjes së bardhë, të cilën e përdor me raste të veçanta dhe urgjente; dhe një tjetër, e shëmtuar, me buzë të varura, vetullat e ngrysura, e faqet e rëna.

Herë vija njërën, herë tjetrën, derisa mësova se maskat na qenkan të pafundme. Dhe kështu, nisa t'i koleksionoj. Tani jam shndërruar në një njohës të mirë të tyre dhe zgjedh me kujdes se cilën duhet të vendos sot ose nesër. Për shembull, nëse do të shkoj në zyrë e të punoj me orë të zgjatura, më duhet maska e lodhjes dhe e nervave. Nëse do takoj dashnoren, më duhet maska e dashurisë. E nëse rrugës takoj Baçin, i cili po më çan kokën për ato lekët që i kam borxh, fap vendos maskën e mashtruesit dhe ia hedh paq.

# Burri-larvë

Në fillim dëgjova një gurgullimë të mbytur, si diçka që ngjitet nëpër ca tuba të ndryshkur dhe gjatë rrugës gërhet pa pushim. Nga zhurma e kuptova se nuk ishte lëng, por një lloj gogësime jonjerëzore në boshllëk, që vinte me ndërprerje. Herë kollitej e herë nxirrte ca klithma shurdhuese që të kallnin datën. Për pak besova se dikush kishte arritur të hynte në tubat qarkullues të pallatit dhe në çdo çast mund të më derdhej në lavaman apo edhe më keq, të nxirrte kokën nga tualeti. Nuk e dhashë veten as kur përfytyrova një burrë që shndërrohej në një larvë të gjatë e të hollë, teksa futej duke rrëshqitur nëpër tuba dhe shtyhej i dihatur edhe ca…edhe ca… edhe ca. Vrapova të mbyllja derën e banjës. Një pështirosje e pazakontë m'u mblodh në grykë dhe nisa të dihasja njësoj si burri-larvë. Me t'u ulur në cepin tim, mbajta vesh: heshtje. Më në fund dhoma ra në qetësinë e saj karakteristike. Tani dëgjoja vetëm frymëmarrjen time, e cila ngadalë po hynte në ritmin e zakonshëm të diafragmës. Zemra i uli rrahjet, ankthi po zbutej si pelte në poret e guximit të rifituar befas. Papritur, nuk pata më frikë. Nisa t'i mbush mendjen vetes se burri-larvë ishte veçse pjellë qesharake e fantazisë time të sëmurë. Krijesa të tilla nuk ekzistojnë në botën reale. Pastaj nisa të dyshoja nëse zhurmat vinin nga tubat e ndryshkur të pallatit e mandej, pak e nga pak, pa u ndjerë, duke rifituar besimin e humbur, dyshova nëse vërtet i kisha dëgjuar ndonjëherë ato zhurma

apo jo. Ende po përpiqesha të zbuloja enigmën e tubave që gogësitën, kur një gurgullimë tjetër edhe më e fortë se e para, shpërtheu nga lavamanët si të ishte një shfryrje planetësh të thithura përgjithmonë nga një vrimë e zezë. I tromaksur nga kjo, u hodha përpjetë dhe s'di pse u futa poshtë tavolinës me duart e kryqëzuara dhe kokën lart me sytë e mbyllur. Nëse kishte ardhur fundi i botës, mund të ikja prej këtej si frikacak, por të paktën jo si mëkatar. E kështu nisa të rrëfehesha. Gogësima vijoi edhe ca sekonda, përpara se të tubat të rridhnin. Erdhi uji.

# Zëri misterioz

Mbrëmë, teksa përpiqesha të vija gjumë në sy, një zë i mekur më fliste pa pushim rrëzë veshit. Vinte si një pëshpërimë e ngjashme me piskamën nerva-ngritëse të krahëve të mushkonjës, por çuditërisht nuk ndjeja asnjë bezdi. Në fillim nuk e kuptoja ç'më thosh, ca ngase besoja se po shihja ëndërr, ca nga frika se mos atë çast të kthjellët të mendjes time papritur do të mësoja se kisha lojtur. Pastaj, pak e nga pak nisa të lidhja tingujt, të cilët përktheheshin në fjalë pas një procesi të shkurtër, që i ngjante shtypjes në morsë. Zëri më thosh t'i ngjitesha një mali të lartë, jo shumë të pjerrët, ku do të zvarritesha me vështirësi nëpër ca guralecë, të përpiqesha të mos rrëshkisja, dhe si përfundim të arrija majën. Aty do të gjeja arsyen e vërtetë të jetës, meqenëse prej kohësh në mendjen time pluskonin disa pyetje mbi kuptimin e saj. Këtë porosi ma përsëriti deri në mëngjes. Sapo hapa sytë, zëri u zhduk dhe brenda meje mbeti një boshllëk, nga ai që të shtyn të ndërmarrësh një rrugë të gjatë, pa destinacion të caktuar, e madje krejt në tym. Kjo nuk më frikësoi kur lashë pas vetes shtëpinë, fundja unë vetëm kisha jetuar e nuk kisha kujt t'i thoja lamtumirë apo të lëshoja ndonjë pikë lot, në shenjë përmallimi apo ankthi për të panjohurën. Në malin për të cilin më kishte folur zëri atë natë mbërrita pas shumë kohësh, nuk e di nga ç'rrugë e aq më tepër në ç'vit. Sapo e pashë zura ta ngjisja me të shpejtë, derisa pas pak metrash këmbët m'u lodhën dhe hapi u ngadalësua.

Çuditërisht nuk isha vetëm. Të tjerë ngjiteshin me mua. Ndërsa, ca të tjerë, njerëz thatimë e të mbaruar, kockë e lëkurë, zbrisnin që andej. Të gjithë belbëzonin: "Mos u ngjit. Nuk ka asgjë aty. Nuk e kupton? Asgjë, veç vdekjes". Megjithatë, unë ja ku jam, ende duke iu ngjitur malit përpjetë, më i vendosur se më parë. Nuk i besova ata njerëz barkthatë. Dua ta shoh me sytë e mi.

# Njeriu i keq

Mbaj mend se në vogëlinë time jam rritur me filozofinë e "njeriut që lind i keq". Im atë, një mesoburrë i rënë nga vafti, jo për faj të tij, - siç i arsyetonte gjithmonë nënës kur ajo e thumbonte pse s'kishte bërë hiçgjë në jetë, - më thosh çdo mbrëmje para se të flija, se "njeriu lind i keq, i mirë (s)mund të bëhet". Sado që përpiqesha, unë nuk e kuptoja se ç'donte të thoshte me këtë përsiatje të tij; më dukej tepër e koklavitur për trurin tim që në vend të kësaj ideje të babait për ta detyruar të birin të mos i ngjante, së paku në këtë pikë, kërkonte ndonjë përrallë. Sipas babait, njeriu në thelb është i keq, ai është lakmitar dhe egoist i lindur, nga ata që për të arritur të mirën e vet përdorin çdo mjet mjafton që ai të justifikojë qëllimin. Është i dashuruar pas parasë dhe të mirave materiale, ziliqar i plaçkës së tjetrit çfarëdo qoftë ajo, meskin, harbut, mashtrues, koprrac, dhe mund të bëhet vrasës në çdo çast që i rrezikohet ekzistenca e tij. Më rreshtonte të gjitha të zezat e mundshme, duke i shoqëruar me fjalët "mos bëj si unë, biri im, mos u bëj i mirë". E unë, si për t'i treguar se e dëgjoja, bëhesha i keq në çast, ia plasja të qarit, ulërija, përplasja këmbët në krevat, dhe nëna, pasi nuk linte gjë pa i thënë "humbamenos së saj", siç e thërriste me përkëdheli (ose jo, tani që po e mendoj mirë), më merrte në krahë dhe më lexonte ç'të kisha qejf nga përrallat e mrekullueshme të Vëllezërve Grim. Im atë dëgjonte në heshtje, e hera herës lëvizte i pakënaqur kokën. Por, a

mund të kisha faj? Isha një fëmijë, ashtu si im bir sot, i cili nuk do t'ia dijë për asgjë në botë veç video lojërave. I flas plot pasion për ato që më thosh im atë dikur, e këshilloj të bëhet i keq, të mësojë të përfitojë në kurriz të të tjerëve, t'i shtypë, të mos u besojë. Por, ai nuk ma vë veshin, nuk më kupton, është i pavëmendshëm. Një trashëgimtar i denjë i "humbamenove". Do të bëhet pjesë e racës së padurueshme të njerëzve të mirë. Dreqi ta hajë, sikur e paskam nxjerrë nga hundët!

# Nacionalisti i thekur

Të jesh nacionalist sot është në modë. Dhe si sqimatar që jam në ndjekjen e prirjeve të reja, kam ca kohë që ndihem i tillë në shpirt. Lexova se nacionalizmi është një formë patriotizmi që identifikohet si një grup individësh me një komb. "Qenka gjë e bukur", i thashë vetes. Këto ditë, kam dëgjuar se soji ynë, pra i atyre që ndjehen nacionalistë nga brenda, duhet të vendosin një flamur në ballkonin e shtëpisë, me rastin e 100 vjetorit të Pavarësisë, a ku di unë?! Dhe ashtu bëra sot në mëngjes. Gjeta një flamur në sirtarët e rraqeve që i mbaj për kushedi ç'arsye, e shpluhurosa që pas ndeshjes së fundit që kisha ndjekur kombëtaren e futbollit në stadium (më duket ajo me Greqinë para 8 vjetësh) dhe e vara në telat ku nëna ime nden çdo ditë rrobat. Isha i pari që e bëja këtë në lagjen time. Menjëherë pas meje e vari Baçi, komshiu tre kate më poshtë. Sigurisht, ai veç më kopjon. E kam aq inat saqë një ditë, qesen e plehrave ia zbraza në pragun e derës, tamam sikur ta kishin shqyer qentë e natës. Nuk i mbaja do të qeshurat kur dëgjoja klithjet e mallkimet e gruas së tij, Sanijes, për ato kafshë të gjora. Pas Baçit më kopjoi Afrimi, ky refugjati i dreqit, që erdhi nga Greqia, bleu makinë, hapi një dyqan ushqimore dhe një lloto, dhe tani na shet mend nëpër lagje sikur çoç ka bërë. Qëparë i shpova gomat e Rexhinës, e Bencit domethënë. Por, pas tyre filluan të nxjerrin nga një flamur edhe palaçot e tjerë të lagjes. Pallatet u skuqën nga ngjyra e kuqe. Ko-

standini, shkurt plaku Kostaq, na vari një flamur tre metra të gjatë dhe hiqej si më nacionalisti nga të gjithë ne. Era e fortë e para ca ditëve ia rrëmbeu flamurin me gjithë drunjtë ku e kishte ngulur dhe ia hodhi në ballkonin e Rizait, duke i thyer dyer e dritare. Ç'gallatë, sikur ta shihnit! U dënda në të qeshura. S'kisha qeshur aq fort që nga koha kur i vodhën makinën Vironit dhe ky kujtonte se e kishte harruar diku. Ah, e kam thënë unë: nuk bëhet Shqipëria me shqiptarë! Sot natën do t'i vjedh flamurin atij matufit të katit të shtatë.

# Zoti i dështimeve

Ë çuditshme, por unë përfundoj gjithmonë i fundit. Në të gjitha garat e organizuara nga Shoqata e Dështimit Olimpik, e mbështetur prej Qeverisë së Brumbujve Rrokullisës, për nder të Atyre që Flenë Syhapur, kam bërë paraqitje të turpshme, për të ardhur keq. Por, nuk është se e vë fort ujin në zjarr. Madje, jam fort i lumtur për titullin si i Dështuari më i Dalluar i Brumbujve Rrokullisës. Nuk e keni idenë se çfarë kënaqësie është ndjenja e dështimit të vazhdueshëm. Të gjithë flasin për ty, behësh yll i momentit, nuk të heqin nga goja, stampojnë bluza me fytyrën tënde dhe mbishkrime interesante si “Idioti i vitit”, ka nga ana që fytyrën time e kanë prodhuar në letrat higjienike, në shami për hundët, ose në qese prezervativësh. E gjithë kjo reklamë vetëm sepse unë dal kudo i fundit. Mirë pra, mendoni një garë dhe më pyesni. Jepi! Në kërcimin nga fieri në fier? Sigurisht, i fundit. Në rrokullisjen e topthave të bajgave? Përsëri i fundit. Hedhje fije bari? I fundit. Gjetjen e rrugës së duhur në Pyllin e Mushkonjave Torollake? I fundit fare. Në të gjitha këto e të tjera kam dështuar me sukses. Mbi këto dështime kam krijuar personalitetin tim, atë për të cilin një brumbull krenohet për të gjitha sukseset e dështimit të tij në jetë. Por, kohët e fundit më ka kapluar një lloj shqetësimi. Jo, jo, s’kam frikë se dikush mund të ma zërë vendin. Kjo as që bëhet fjalë. Jam shumë i zoti si dështak! Halli është se këta që dalin të parët në gara kanë filluar të largohen nga vendi

për stimuj të rinj dhe konkurrenca për të dështuar sa më mirë po bëhet më e fortë. Siç ju thashë, vështirë se ma ha qeni shkopin, por jam i shqetësuar sepse pas po mbesin veç të dështuarit. Imagjinoni si do të ishin garat sikur të gjithë të dështonim njëri pas tjetrit. Do t'i humbte shija dhe interesi për të marrë pjesë në to. E nëse unë vazhdoj të jem i dështuari më i zoti mes të dështuarve, do mbetem i vetëm në Vendin e Dështimeve. Dhe mua s'ma ka ënda të jem Udhëheqësi i dështuar i një vendi të tillë.

# Gjuetari i qenve

Mbrëmë pashë një ëndërr të çuditshme. Apo ishte një vegim paralajmërues? Për këtë nuk jam fort i sigurt. Por, për mua ky detaj i vogël ka shumë rëndësi. Si gjuetar qensh rrugësh i kontraktuar nga bashkia, që bredh si hije orëve të vona të natës për të gjurmuar dhe hequr qafe prenë e përnatshme, më duhet të shqetësohem kur në ëndërr shoh ca qen të tërbuar që më përndjekin e më shqyejnë deri në kafshatën e fundit. Apo jo? Kohët e fundit jam bërë ca supersticioz. Shenjë e plakjes. Kur isha më i ri, nuk e çaja kokën për asgjë; më thoshin patrullo filan rrugë dhe sill dhjetë qen deri në mëngjes, dhe ashtu bëja. Pa kapur numrin dhjetë të qenve të vrarë, nuk e lija detyrën. Ato kafshë të ndyra, që kushedi ç'sëmundje bartin brenda, duhen zhdukur. A nuk ishin minjtë ata që pollën murtajën? Ditën tjetër e filloja me gjumë, flija deri në dy të drekës, dy orë të tjera m'i hante pastrimi i çiftes dygrykëshe, ndërsa pasditen e kaloja në një kafene aty afër deri sa vinte ora e gjuetisë. Në fillim e doja këtë punë, më jepte një lloj kënaqësie të veçantë, më dukej e përkryer, sepse gjuetinë e kam pasur gjithmonë një pasion të fshehur. Se janë qen apo lepuj, pak rëndësi ka. Ndonjëherë, teksa patrulloja me veshët ngrehur për ndonjë kuisje qensh, pyesja veten nëse ishte njerëzore kjo që bëja. Përgjigjen nuk e gjeta kurrë, pastaj e harrova. Më mirë kështu, harron dhe çdo gjë është si më parë. Por, për dreq, tani shoh çdo natë të njëjtën ëndërr. E gjej

veten mes një lukunie qensh me çifte dygrykëshe në duart, ndërsa unë i rreckosur, thuajse lakuriq, i gjakosur nga këmbët e duart, përpiqem më kot t'u shpëtoj. Asnjëherë nuk gjej shpëtim nga përndjekja e tyre, fitojnë gjithmonë ata. Në fund, pasi më kanë qëlluar me dhjetëra herë me çifte, më hanë të gjallë, e mua më duket sikur e ndjej kur më përtypin e më përcjellin në grykët e tyre të ngushta viskoze nga jargët. Kam një javë që nuk dal në punë, i tmerruar se mund të ndodhë vërtet. Duhet ta lë, e di, herët a vonë qentë do të ngrenë krye.

# Buzëqeshja e kasapit

Kasapi i lagjes time është qen i punës. Sa herë kaloj përpara dyqanit të tij, çuditërisht ai e mban derën përherë çelur nga ku era e mishit më ngacmon përdhunshëm flegrat e hundës, e shoh me hanxharin e madh, të rëndë e shkëlqyes në dorë, teksa godet me sa fuqi ka mbi kockat e ndonjë lope, viçi a kafshe tjetër të gjorë. Goditja më duket gjithmonë shurdhuese dhe e errët, hera herës e mbytur kur i mëshon llokmës së mishit që ndahet përgjysmë, e ndonjëherë më kujton thyerjen e ndonjë shkopi të thatë kur hanxhari prek në kockë. Në çengelë gjej të varur dy-tre viça të sapo rrjepur gati për t'u copëtuar. Osmani, kështu quhet kasapi i lagjes time, i ther që pagdhirë, pa dalë dielli, m'u te pragu i derës së dyqanit. Pas kësaj, bën sikur e lan asfaltin e kuq, derisa pusetat thithin në gjiriz një përzierje pluhuri, uji dhe gjaku. Çdo mëngjes zgjohem me klithmat e atyre kafshëve të gjora dhe më duket sikur i kuptojnë synimet e Osmanit. Pastaj, mbyll veshët dhe përpara më shfaqen tehu i thikës që u përshkon ngadalë fytin, pastaj gjakun që u buçet përtej laringut, i nxehtë, i trashë, viskoz… Sot në fytyrën e Osmanit vura re një buzëqeshje. U bëra gati ta pyesja se ç'e kishte atë ngërdheshje, ndërsa i priste kokën një dashi me brirët e përdredhur gati dy herë. Diç qe duke menduar, e kuptova se ishte zhytur në të thella e s'mund t'ia prishja. Me kokën e dashit u mor më gjatë se zakonisht, sikur të ishte një piktor që po krijonte një vepër arti. Stërkalat e gjakut

e ndynë krejt, duart, përparësen, fytyrën, e megjithatë ai e kishte humbur krejt. Kafsha lëvizte instiktivisht veshët, këmbët e pasme, ishte në grahmat e fundit. Pas krahëve dëgjova një bori dum dum-i, pastaj një zë: "Hape rrugën, or çun!". Ngarkuar mbi të ishte një mozaik kafshësh. Më të zhurmshmit ishin disa keca që nuk i pushonin blegërimat shurdhuese të shkuarjes në orën e gjykimit. Dum dum-i u afrua tek dera e dyqanit, u rregullua ngjitur me hyrjen dhe burri nisi t'i zbriste një e nga një. Futa portofolin në xhep dhe bëra të ikja. Osmani buzëqeshte ende me thikën që priste ngadalë.

# Rrethi i tretë i Ferrit

Dielli pjek si saç mbi kokën time të zbathur prej kohësh nga flokët. Po të vija një vezë sipër, me siguri do të skuqej për dy minuta. Vërtet, sa po më hahet tani! Jo se nuk kam ngrënë mëngjes (largqoftë, s'do duroja asnjë sekondë me barkun bosh!), por paskam ende uri. Në fakt, unë kam gjithmonë uri. Nuk e mbaj mend nëse kam qenë qyshkur kështu apo kam ndryshuar rrugës. Dhe për të qenë i sinqertë deri në fund me veten, oreksi më është shtuar në gjithçka. Domethënë, në ushqim po e po, por oreksi më ka prekur edhe fijet e tjera ndijore të trurit. Ta zëmë se një i njohuri im ka blerë një makinë të shtrenjtë, mua s'më zë gjumi derisa të blej një tjetër më të shtrenjtë se ai. Paratë? Nuk janë problem, se edhe për ato jam me oreks të mirë. Mendja më rri gjithë ditën tek thasët me para që mund të kem. Një ditë, rastësisht mora vesh se një koleg në institucionin ku punoj, na kishte zënë dy dashnore. I thashë se do gjeja tre dhe ashtu bëra. Tani i takoj sipas ditëve të lira: Të hënën dhe të enjten jam me brunen gjatoshe; të martën dhe të shtunën jam me flokë-kuqen jo origjinale; të mërkurën dhe të premten me bionden ish dashnore e atij kolegut tim; të dielën e kaloj në shtëpi, me familjen, zakon i vjetër ky. Problemi është se oreksi vjen duke ngrënë dhe s'po ndalem dot. E kështu, me këshillën e disa miqve të besuar që vuajnë ende nga të njëjtat simptoma, lashë takim me një psikologe. Pasi ia shpjegova fije e për pe si qëndronte puna e pasi më dëgjoi për tre

seanca radhazi, nga dy orë, pa nxjerrë zë nga goja, e lashë fare atë muhabet kur pashë faturën. Ajo ishte më e sëmurë nga unë. Mirëpo, më ka gjetur belaja, sepse nuk më shqitet nga mendja fjala grykës që dikush ma tha dje, kur i kërkova një shumë parash në këmbim të një nderi të vockël. Sot jam bërë pishman, saqë po llomotis më kot me veten. Fatkeqësisht, e di mirë se çfarë ka thënë Dante Aligeri për grykësit. Po ja, për shembull, a vlen ky rrëfim për të ma falur këtë mëkat? Sa po më hahet ajo veza tani…

# Krahët e lirisë

Kur dëgjova zërin e vendosur dhe plot tonalitet serioz të gjykatësit, i cili mbushi sa hap e mbyll sytë hapësirat boshe të sallës pa kondicioner, sa s'më ra pika. Ndërsa unë djersija si një derr, ai lexonte vendimin që do më dënonte kushedi se sa!? Në fakt, nuk po kuptoja nëse djersija nga sikleti apo nga vapa paralizuese. Me ç'duket, Baçi e vuri re shqetësimin tim dhe më kapi lehtë prej xhaketës Armani që mbaja veshur enkas për këtë rast. Ktheva kokën dhe ai më shkeli syrin në shenjë mirëbesimi. Do ketë kurdisur diçka ky kodosh, mendova aty për aty, dhe sikur u ndjeva pakëz më lirshëm. M'u duk sikur frynte një si puhizë e lehtë. Gjykatësi vijonte të fliste me ca fjalë që unë s'i kuptoja, më dukeshin si hieroglifë. Tek tuk dëgjoja ndonjë nen, pastaj kodin penal, akuza, e të tjera si këto. Me siguri këto i merr vesh Baçi, thoja, s'kam pse t'i di edhe unë. Para se të niste seanca më tha se gjithçka ishte nën kontroll dhe unë do të dilja nga salla i lirë, pa bërë asnjë ditë burg. E besova, pse jo thashë, dhe m'u kujtua një film me Al Kaponen, që ia hidhte paq pas çdo seance gjyqësore. Edhe ai duhet të kish pasur një avokat të zotin si Baçi im. Le që kisha dhënë shumë para për të dalë që sot, pse të mos më nxirrte? Megjithatë, ishte pak në mëdyshje, sepse nga çfarë kishte biseduar me njërin që merrej me kësi punësh, ajo shumë parash mund të mos mjaftonte. Janë bërë makutër, me thosh Baçi, sapo u vjen një rast si unë, pra milioner me kostum, bëjnë çmos

ta rrjepin mirë, se fundja kushedi kur u bie radha herë tjetër për ndonjë peshk të tillë. Unë pranova, domosdo, nuk jam tip për burgje, nuk do ta duroja dot, s'rri dot asnjë ditë pa palluar bionden time, po punët e mija kush do t'i bëjë? Mirë, kam Mandin, po ai është ca i avashtë nga trutë, nuk bën jo. Sa po e zgjat edhe ky matuf gjykatës! Jepi, dreqi e mori , paratë i fute në xhep, ç'kërkon më? Më nxirr që këtej, o plak i korruptuar! Kur s'i dhashë ca para më shumë e të mos dilja fare në gjyq.

# Shënime për autorin

Renato Kalemi ka lindur në Përmet (1984). Është diplomuar në Universitetin e Tiranës, në Fakultetin e Historisë dhe Filologjisë, dega Gazetari, në vitin 2006.

Që prej vitit 2003 është angazhuar në shtypin e shkruar dhe median shqiptare, me një sërë artikujsh me tema politike, sociale dhe kulturore. Në fillimet e tij në fushën e gazetarisë ka punuar për rreth dy vjet në gazetën e përditshme "Korrieri", një nga gazetat ndikuese dhe opinion-bërëse të Tiranës.

Në vitin 2005, ai është emëruar dhe aktualisht punon si redaktor i faqeve politike të revistës së përjavshme "Klan", një nga revistat më të vjetra dhe prestigjioze në Shqipëri, e themeluar në vitin 1997. Gjatë kësaj periudhe ka shkruar vazhdimisht artikuj, reportazhe, komente dhe analiza mbi jetën shoqërore dhe politike të Shqipërisë.

Është marrë me poezi që në moshë të vogël dhe shkruan letërsi artistike. Gjithashtu, është i apasionuar pas kinematografisë dhe ka shkruar skenarë filmi me metrazh të shkurtër.

# Përmbajtja

